# Disa çështje të rëndësishme të besimit –Akides

## 1. La ilahe il-lAll-llah

- **Domethënia e saj:** Nuk meriton të adhurohet askush pos Allahut.
- **Kushtet e saj:** Dija, Bindja, Sinqeriteti, Vërtetësia, Dashuria, Nënshtrimi, Pranimi.

1. **Kushti i parë:** Dija për domethënien e saj dhe atë që kërkohet prej saj qoftë duke mohuar apo pohuar apo shtimi i dijes që e largon paditurinë. Allahu i lartësuar thotë: **"Dije se nuk meriton askush të adhurohet pos Allahut…"** (Muhamed:19)
2. **Kushti i dytë:** Bindja e plotë e cila e largon dyshimin. Allahu i lartësuar thotë: **"Besimtarët janë vetëm ata që i besuan Allahut, të Dërguarit të Tij, e mandej nuk dyshuan…"** (Huxhurat :15).
3. **Kushti i tretë:** Sinqeriteti që largon njollat e shirkut. Allahu i lartësuar thotë: **"Veni re! Adhurimi i sinqertë është vetëm ai për Allahun …"** (Zumer:3)
4. **Kushti i katërt:** E vërteta që e përmban kjo fjalë e që largon gënjeshtrën. Allahu i lartësuar thotë: **"Elif Lam Mim a menduan njerëzit të thonë: Ne kemi besuar, e të mos vihen në sprovë? Ne i sprovuam ata që ishin para tyre, ashtu që Allahu gjithqysh do t'i dallojë ata që e thonë të vërtetën, e do ti dallojë dhe gënjeshtarët."**(Ankebut:1-3).
5. **Kushti i pestë:** Dashuria ndaj kësaj fjale, atë që thërret ajo si dhe atë në të cilën udhëzon. Allahu i lartësuar thotë: **"E nga njerëzit ka të atillë që në vend të Allahut besojnë idhujt, që i duan ata sikur Allahun, por dashuria e atyre që besuan Allahun është më e fortë."** (Bekare:165).

**6. Kushti i gjashtë:** Nënshtrimi ndaj asaj që udhëzon kjo fjalë. Allahu i lartësuar thotë: **"E kush ia dorëzon veten Allahut (i nënshtrohet Atij) e duke qenë edhe punë mirë, ai është kapur për lidhjen më të sigurtë…"** (Lukman:22) dhe thotë: **"Dhe kthehuni te Zoti juaj e përuluni Atij…"** (Zumer:54)

**7. Kushti i shtatë:** Pranimi i asaj që thërret kjo fjalë me fjalë dhe me vepër. Allahu i lartësuar thotë: **"Për arsye se kur u thuhej atyre nuk meriton adhurim askush përveç Allahut, ata e mbanin veten lart dhe thoshin A do t'i braktisim ne ata që adhuronim për një poet të çmendur."**(Saffat:35-36).

## 2. Tevhidi

Besimi (njësimi) se Allahu i lartësuar është i vetëm në sundim, veprat e tij si dhe i vetëm në meritën për adhurimin dhe përuljen ndaj Tij dhe është i pashoq.

**Tre llojet e Tev-hidit:** Tevhidi Err Rrububije, Tevhidi el Uluhije, Tevhidi Esmai ves-Sifat.

a) **Tevhidi Rrububije:** Njësimi (veçimi) i Allahut të lartësuar në veprat e Tij sikurse besimi se Allahu është Krijues, Furnizues dhe Rregullues i çështjeve. Thotë Allahu i lartësuar : **"Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve. (Fatiha:1) dhe thotë: Allahu është Ai që ju krijoi, që ju furnizoi, që ju bën të vdisni e pastaj ju ngjall. A ka ndonjë prej zotave tuaj (ata që i adhuroni) që mund të bëj diçka nga këto? I pastër është Ai i pa të meta, i madhëruar është Ai nga çka ata ia mveshën dhe ia trillojnë."** (Rrum:40)

b) **Tevhidi Uluhijeh:** Njësimi (veçimi) i Allahut të lartësuar me adhurim dhe pastrimi prej shirkut. Allahu i lartësuar thotë: **"Zoti ka dhënë urdhër të**

**prerë që të mos adhuroni tjetër pos Tij…"** (Isra:23) dhe thotë: **"Adhuroni Allahun e mos i shoqëroni Atij asgjë …"** (Nisa :36).

c) **Tevhidi Esmai ves Sifat:** Besimi në atë që ia ka përshkruar Allahu vetes së tij prej emrave dhe cilësive dhe besimi në atë që ia ka përshkruar atij i Dërguari i Tij (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) prej emrave të bukur dhe cilësive të larta pa pyetur për mënyrën e tyre, pa i krahasuar me ato të krijesave dhe pa devijuar domethënien e tyre. Allahu i lartësuar thotë: **"… Asgjë nuk është si ai, na dëgjon dhe na sheh."**(Shura :11) dhe thotë: **"Thuaj: ai Allahu është Një. Allahu është Ai që çdo krijesë i drejtohet Atij (i mbështetet për çdo nevojë). As ka lindur kë as nuk është i lindur. Dhe Atij askush nuk i është i barabartë."** (Ihlas:1-4).

## 3. Islami

Islami d.m.th dorëzim ndaj Allahut me tevhid (duke njësuar Atë), të përulurit atij me respekt dhe largim prej shirkut dhe pasuesve të tij.

**Bazat e Islamit:**

Dy shehadetet, Namazi, Zekati, Agjërimi, Haxhi.

**Dhe besimi është:** fjalë dhe vepër ,shtohet dhe pakësohet.

- **Fjala e zemrës:** d.m .th. të vërtetuarit dhe të dëshmuarit e tij Allahu i lartësuar thotë : **"E ai që e solli të vërtetën dhe që e vërtetoi atë ,të tillët janë ata të ruajturit."** (Zumer:33).

- **Vepra e zemrës:** d.m.th të nënshtruarit dhe përulja e tij. Allahu i lartësuar thotë: **"Dhe kthehuni te Zoti juaj dhe përuluni Atij…"** (Zumer :54).

- **Fjala e gjuhës:** d.m.th të shqiptuarit e shehadetit. Allahu i lartësuar thotë: **" Ju (besimtarët) thoni : Ne i kemi besuar Allahut …"** (Bekare :136) dhe thotë : **"… përveç kush dëshmoi të vërtetën…"** (Zumer:86)

- **Veprat e gjuhës dhe gjymtyrëve:** e sa i përket veprës së gjuhës sikur p.sh: leximi i Kuranit dhe lutjeve (dhikrit) të tjera ndërsa veprat e gjymtyrëve sikur p.sh: Namazi, Haxhi, Xhihadi etj.

Besimi shtohet me vepra të mira dhe pakësohet me mëkate (gjynahe)

Argumentet se imani(besimi) shtohet është fjala e Allahut të lartësuar: **"…e atyre që besuan t'u shtohet edhe më besimi…"** (Mudethir:31) dhe fjala e Tij: **"…të cilëve kur u lexohen ajetet e Tij u shtohet besimi…"** (Enfal: 2)

Ndërsa argumentet për pakësimin e imanit (besimit) është fjala e Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) : **"Vërtet imani vjetërsohet në brendësi të ndonjërit prej jush (zemrat e juaja) ashtu sikurse vjetërsohet rroba. Luteni Allahun që t'ua përtërijë imanin në zemrat e juaja."**(Hakimi dhe thotë se hadithi është sahih).

## 4. Bazat e Imanit

E ato janë: Të besosh Allahun, Melekët, të Dërguarit, Librat e Tij, Ditës së Fundit dhe Kaderit (caktimit të Allahut të mirës dhe të keqes).

**Shkallët e besimit në Kader:**

a) **Shkalla e parë:** Dija, Allahu i lartësuar thotë: **"…Për ta ditur ju se Allahu ka fuqi për çdo send dhe që me të vërtetë ka përfshirë çdo send me dijen e Vet."** (Talak:12)

b) **Shkalla e dytë:** Caktimi (të shkruarit). Allahu i lartësuar thotë: **"…dhe çdo gjë kemi regjistruar në librin e Ruajtur (Levhi Mahfudh)." (Jasin:12) dhe thotë: "…dija për ata është te Zoti im, e shënuar në një libër. Zoti im nuk gabon e as nuk harron."** (Taha:52).

c) **Shkalla e tretë:** Vullneti – Dëshira. Allahu i lartësuar thotë: **"Po ju nuk mund të doni gjë, pos nëse do Allahu…"**

d) **Shkalla e katërt:** Krijimi. Allahu i lartësuar thotë: **" Allahu është Krijues i çdo gjëje…"** (Zumer:62) dhe thotë: **"Allahu ju krijoi juve dhe atë që punoni."** (Saffat:96).

**5. Çka e kundërshton Tevhidin:**

Shirku (të bërit Allahut shok në adhurim) dhe ai është dy lloje:

- Shirku i madh është ai që nxjerr prej fesë,
- Shirku i vogël është ai i cili e mohon përsosmërinë e besimit.

Shirku i madh – është adhurimi i dikujt tjetër pos Allahut me ndonjë prej llojeve të adhurimeve (ibadeteve). Allahu i lartësuar thotë: **"S'ka dyshim se Allahu nuk falë (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok, e përpos këtij (mëkati) i fal kujt do…"** (Nisa:48)

**Llojet e tij:**

a) **Shirku në dua.** Allahu i lartësuar thotë: **"(idhujtarët e dinë për Allahun pse) Kur hipin ata në anije (u këputet lidhja me tokën dhe frikësohen) i luten Allahut, e kur i shpëton ata (dhe dalin)në tokë, që, po ata të njëjtit lusin idhujt."** (Ankebut:65)

b) **Shirku në qëllim, dëshirë dhe synim(orientim).** Allahu i lartësuar thotë: **"Kush ka për qëllim jetën e kësaj bote dhe të mirat e saj, Ne do t'u plotësojmë atyre shpërblimin e veprave të tyre në të dhe atyre nuk do t'u mungojë asgjë. Të këtillëve në botën tjetër u përket vetëm xhehnemi. Ajo që punuan dhe vepruan ata ka dështuar dhe është asgjësuar."** (Hudë:15-16).

c) **Shirku në respekt.** Allahu i lartësuar thotë: **"Ata i konsideruan ahbarët (priftër jehudi) të tyre, ruhbanët (murgjit krishterë)të tyre dhe Mesihun (Isain)birin e Merjemes, për zota pos Allahut."** (Tevbe:31).

d) Shirku në dashuri. Allahu lartësuar thotë: **"E nga njerëzit ka asi që në vend të Allahut besojnë idhujt, që i duan (i madhërojnë ) ata, sikur (që besimtarët e vërtetë) e duan Allahun, po dashuria e atyre që e besuan Allahun është shumë më e fortë …"** (Bekare :165)

Shirku i vogël - është mjet arrirës deri te shirku i madh sikurse p.sh: Syefaqësia (e lehtë) dhe fjala e njeriut tjetër: "Nëse do Allahu dhe ti."

## 6. Kufri dhe llojet e tij

Kufri ndahet në: kufrin e madh dhe kufrin e vogël.

- Kufri i madh është ai që nxjerr prej fesë,
- Kufri i vogël është ai i cili nuk nxjerr prej fesë.

**Kufri i madh:** është ai i cili e anulon imanin (besimin) tërësisht sikurse mohimi i librave ose pejgamberëve apo ndonjërin prej tyre ose p.sh ekzistencën e xhinëve.

**Llojet e tij:**

a) Kufri i injorancës dhe përgënjeshtrimi .Allahu i lartësuar thotë: **"Por ja ata përgënjeshtruan atë (Kuranin)pa e kuptuar dhe pa ju ardhur shpjegimi i tij …"** (Junus:39) dhe thotë**: "Ata janë që përgënjeshtruan librin (Kuranin)dhe atë me çka Ne i dërguam të dërguarit Tanë dhe më vonë ata do të kuptojnë."** (Gafir:70).

b) **Kufri i kundërshtimit dhe i mohimit.** Allahu i lartësuar thotë për Faraonin dhe popullin e tij: **" Edhe pse bindshëm të besueshëm me to ( se ishin nga Zoti) i mohuan në mënyrë të padrejtë e me mendjemadhësi…"** (Neml:14) dhe thotë: **"…e ata nuk të gënjejnë ty por ata mizorë mohojnë argumentet e Allahut."** (Enam:30)

c) **Kufri i kokë lartësisë dhe mendjemadhësisë sikurse kufri i Iblisit.** Allahu i lartësuar thotë: **"…me përjashtim të Iblisit (djallit). Ai refuzoi dhe u mbajt në të madhe u bë jobesimtarë."** (Bekare:34).

d) **Kufri i nifakut (dyfytyrësisë) ai është të shfaqurit e Islamit dhe të fshehurit e kufrit.** Allahu i lartësuar thotë: **"S'ka dyshim, munafikët do të jenë në shtresën më të ultë ( në fund) të zjarrit…"** (Nisa:145).

e) **Kufri i largimit prej fesë së Allahut.** Allahu i lartësuar thotë: **"…kurse ata që nuk besuan (u larguan) nuk i vunë veshin asaj me çka u tërhiqet vërejtja."** (Ahkaf:3)

f) **Kufri i dyshimit dhe supozimit (hamendjes):** Allahu i lartësuar thotë për pronarin e dy kopshteve: **"…unë nuk mendoj se zhduket kjo kurrë. Dhe nuk besoj se do të ndodhë kiameti (dita e gjykimit), por nëse bëhet që të kthehem te Zoti im, padyshim do të gjejë ardhmëri edhe më të mirë se kjo. Atij ai shoku i vet (besimtari i tha) :Duke e polemizuar atë: "A mohove Atë që të krijoi ty nga dheu , pastaj nga një pikë uji pastaj të**

**bëri njeri të plotë "por, për mua Ai Allahu është Zoti im, e Zotit tim nuk i bëj shok askë"** (Kehf:35-38)

**Kufri i vogël** - është ai që mohon përsosmërinë e imanit dhe prej tij fjala e Pejgamberit: Fyerja e myslimanit është mëkat ndërsa vrasja e tij kufër.

## 7. Nifaku dhe llojet e tij

Nifaku (dyfytyrësia) ndahet në dy grupe:

- Nifaku në besim,
- Nifaku në vepër.

**Nifaku në besim:** Ai është të shfaqurit e Islamit dhe të fshehurit e kufrit. Dhe është gjashtë lloje:

a) **Përgënjeshtrimi i Pejgamberit** (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë për të)

b) **Urrejtja e Pejgamberit** (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë për të)

c) **Përgënjeshtrimi i disa me çka ka ardhur Pejgamberi** (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë për të)

d) **Urrejtja e disa me çka ka ardhur Pejgamberi** (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë për të)

dh) **Gëzimi me mposhtjen(uljen)e fesë Islame.**

**Llojet e nifakut në vepër:** Dhe ai është katër lloje, të përmendura në hadith: **"Shenjat e munafikut janë tri: kur të flet gënjen, kur të premton mashtron, kur t'i besohet diçka tradhton, në një transmetim tjetër qëndroi: Kur është në konflikt, sillet jo moralisht dhe kur lidhë marrëveshje e thyen atë.** (Mutefekun alejhi).

## 8. Dhjetë gjërat që e kundërshtojnë islamin

a) **Të bërit shirk Allahut dhe prej tij  prerja jo për Allahun.** Allahu i lartësuar thotë: **"S'ka dyshim se Allahu nuk falë (mëkatin) t'i përshkruhet atij shok (idhujtarin), e pos këtij (mëkati) i fal kujt të do. Kush i përshkruan Allahut shok ,ai ka trilluar një mëkat të madh."** (Nisa :48)

b) Kush bën mes tij dhe Allahut ndërmjetësues dhe i lutë ata dhe afrohet me ta (te Allahu). Allahu i lartësuar thotë**: "…këta janë ndërmjetësuesit tanë te Allahu…"**(Junus:18)

c) Kush nuk i konsideron mushrikët (kafirët) pa besimtarë apo dyshon në kufrin e tyre apo konsideron rrugën e tyre të saktë veç ka bërë kufër njëzëshëm.

d) Kush ka bindje se udhëzimi i dikujt tjetër është më i mirë se udhëzimi i Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të)  dhe se gjykimi i dikujt tjetër është më  i mirë se gjykimi i Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të)  sikurse ata të cilët e përkrahin gjykimin e Tagutëve mbi gjykimin e Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të)  ai është kafir.

dh) Kush urren diçka prej asaj që ka ardhur me të Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të)  edhe nëse punon me të. Allahu i lartësuar thotë: **"Këtë për shkak se ata e urryen atë që e zbriti Allahu, prandaj atyre ua zhdukëm veprat."** (Muhamed: 9).

e) Kush tallet me diçka prej fesë së Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të)  apo shpërblimit që i premtohet atij që mbahet për fenë dhe ndëshkimin me të cilin kërcënohet ai që largohet prej feje veç ka mohuar (ka bërë kufër). Allahu i Lartësuar : **"…thuaju a me Allahun ,librin dhe të**

**dërguarin e ti po talleni. Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët se) besuat, keni mohuar.**”(Teube:65,66).

f) Magjia dhe prej saj Sarfi- e ajo është vepër me të cilën synohet ndryshimi i dëshirës së njeriut p.sh: ndryshimi i dashurisë së burrit ndaj gruas së tij në urrejtje ndaj saj ndërsa Atfi-e ajo është vepër që synohet prej saj zgjimi i interesimit te njeriu për diçka që ai nuk e dëshiron nëpërmjet rrugëve djallëzore. E ai i cili e bënë këtë apo (pajtohet) është i kënaqur me të veç ka bërë kufër (ka mohuar)

g) Të ndihmuarit kafirat (mushrikët)kundër myslimanëve. Allahu i lartësuar thotë: **"O ju që besuat! Mos i zini miq as jehudët e as krishterët, ata janë miq të njëri tjetrit. Kush prej jush i miqëson ata ai është prej tyre. Vërtet Allahu nuk e vë në rrugë të drejtë popullin zullumqar."(**Maide:51).

gj) Kush është i bindur se disa njerëzve u lejohet dalja prej sheriatit(rrugës)të Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ai është kafir.

h) Largimi (kthimi i shpinës) fesë së Allahut, nuk e mëson atë dhe nuk punon me të, argumenti për këtë është fjala e Allahut të lartësuar: **" E kush është më zullumqar se ai që këshillohet me ajetet e Zotit të vet e pastaj u kthen shpinën atyre. Ne me siguri do të hakmerremi kundër krimineléve."** (Sexhde:22).